# Ibadeti (adhurimi)

## العبادة

< Shqip – Albanian – ألباني >




Abdullah Ahmed El-Huvejl

عبد الله بن أحمد الحويل

Përktheu: Jusuf Kastrati

ترجمة: يوسف كاستراتي

## IBADETI (ADHURIMI)



**Përkufizimi:**

Fjala *ibadet* (عبادة) gjuhësisht domethënë *përulje* dhe *nënshtrim*.

Ndërsa në terminologjinë fetare fjala *ibadet* ka kuptimin: Emër i përgjithshëm për çdo gjë që e do Allahu, qofshin ato fjalë a vepra, të dukshme ose të padukshme.

**Shkaku i emërimit të detyrave fetare kundruall robërve ibadete:**

Ngase ata u përmbahen këtyre detyrave dhe i kryejnë ato duke qenë të përulur dhe të nënshtruar kundrejt Allahut.

**Shtyllat e ibadetit:**

1. Dashuria (محبة).
2. Frika (خوف).
3. Shpresa (رجاء).

**Kushtet e vlefshmërisë dhe pranimit të ibadeteve:**

**1. Ihlasi (çiltëria):**

Argument për këtë është thënia e Allahut:

﴿ وَمَآ أُمِرُوٓاْ إِلَّا لِيَعۡبُدُواْ ٱللَّهَ مُخۡلِصِينَ لَهُ ٱلدِّينَ ﴾

**﴾E megjithatë, ata qenë urdhëruar vetëm që të adhuronin Allahun me përkushtim të sinqertë, duke qenë në fenë e pastër (të Ibrahimit).﴿**[1]

**2. Pasimi i pejgamberit Muhamed ﷺ:**

Argument për këtë është thënia e të dërguarit të Allahut, Muhamedit ﷺ: "*Kushdo që shpik në çështjen tonë (fenë tonë) diçka që nuk është prej saj, ajo gjë është e refuzuar.*"[2]

---

[1] Sureja el-bejjine, 5.

[2] Muttefekun alejhi.

**Ibadeti është dy llojesh:**

1. Ibadet natyror (عبادة كونية).
2. Ibadet sheriatik (عبادة شرعية).

**Ibadeti natyror:**

Përkufizimi: Ibadeti natyror është nënshtrimi ndaj ligjeve që i ka bërë Allahu në natyrë. Ky lloj ibadeti i përfshin të gjitha krijesat, qofshin besimtarë a jobesimtarë, të devotshëm a gjynahqarë.

Argument për këtë është thënia e Allahut:

﴿ إِن كُلُّ مَن فِي ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلۡأَرۡضِ إِلَّآ ءَاتِي ٱلرَّحۡمَٰنِ عَبۡدٗا ٩٣ ﴾

**《S'ka krijesë që gjendet në qiej dhe në Tokë e që të mos vijë si rob para të Gjithëmëshirshmit.》**[3]

**Ibadeti sheriatik:**

Përkufizimi: Ibadeti sheriatik është nënshtrimi ndaj urdhrave fetarë të Allahut.

Ky lloj ibadeti është i veçantë për atë që i bindet Allahut dhe pason atë me të cilën kanë ardhur të dërguarit.

Argument për këtë është thënia e Allahut:

﴿ وَعِبَادُ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلَّذِينَ يَمۡشُونَ عَلَى ٱلۡأَرۡضِ هَوۡنٗا ﴾

**《Robërit e të Gjithëmëshirshmit janë ata që ecin thjesht nëpër Tokë.》**[4]

**RREGULL E RËNDËSISHME PËR NJËSHMËRINË E IBADETIT**

**Rregulla:**

*"Çdo vepër që është ibadet, nëse i kushtohet Allahut është Teuhid, ndërsa nëse i kushtohet dikujt tjetër pos Allahut është shirk."*

Argument për këtë rregull i kemi thëniet e Allahut:

﴿ وَٱعۡبُدُواْ ٱللَّهَ وَلَا تُشۡرِكُواْ بِهِۦ شَيۡـٔٗا ﴾

---

[3] Sureja Merjem, 93.
[4] Sureja el-Furkan, 63.

**﴾Adhuroni Allahun dhe mos i shoqëroni Atij asgjë (në adhurim).﴿**[5]

﴿وَقَضَىٰ رَبُّكَ أَلَّا تَعۡبُدُوٓاْ إِلَّآ إِيَّاهُ﴾

**﴾Zoti yt ka urdhëruar, që të mos adhuroni askënd tjetër përveç Atij.﴿**[6]

﴿قُلۡ تَعَالَوۡاْ أَتۡلُ مَا حَرَّمَ رَبُّكُمۡ عَلَيۡكُمۡۖ أَلَّا تُشۡرِكُواْ بِهِۦ شَيۡـٔٗاۖ وَبِٱلۡوَٰلِدَيۡنِ إِحۡسَٰنٗاۖ﴾

**﴾Thuaju: "Ejani t'ju lexoj çfarë ju ka urdhëruar Allahu: që të mos i shoqëroni Atij asgjë (në adhurim);﴿**[7]

**Shembuj:**

Duaja është ibadet, ⟶ nëse i kushtohet dikujt tjetër përveç Allahut është shirk.

Frika është ibadet, ⟶ nëse i kushtohet dikujt tjetër përveç Allahut është shirk.

Zotimi është ibadet, ⟶ nëse i kushtohet dikujt tjetër përveç Allahut është shirk.

Therja e kurbanit është ibadet, ⟶ nëse i kushtohet dikujt tjetër përveç Allahut është shirk.

[5] Suretu en-nisa, 36.
[6] Sureja el-isra, 23.
[7] Sureja el-en'am, 151.

